*Pyetja: E dijë që gënjeshtra lejohet në tri raste: ndaj gruas, për t'i pajtuar njerëzit dhe kundër armikut, a është kështu? dhe gjithashtu: cilat janë kufijtë e gënjeshtrës ndaj gruas?*

*Përgjigja:*

Falënderimi i takon Allahut ...

Gënjeshtra është e lejuar në tri raste sikurse që është transmetuar në hadithin e Esma bint Jezid (Allahu qoftë i kënaqur me të) e cila ka thënë: I Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: *" Nuk lejohet gënjeshtra vetëm se në njërën nga tri rastet: Njeriu i flet gruas së tij me qëllim që ta pajton atë, gënjeshtra në luftë dhe gënjeshtra me qëllim të pajtimit të njerëzve."* [1]

Transmeton Muslimi nga Ummu Kulthum bint Ukbe bin Muajt (Allahu qoftë i kënaqur me të) se Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem ka thënë): *"Nuk është gënjeshtar ai që i pajton njerëzit dhe e rrëfen ndonjë të mirë apo flet diçka të mirë." Thotë Ibn Shihabi: Dhe nuk e kam dëgjuar duke lejuar diçka prej asaj që njerëzit e konsiderojnë gënjeshtër vetëm se në tri raste: Pajtimit mes njerëzve, luftës dhe bisedës së njeriut me gruan e tij dhe bisedës së gruas me burrin e saj."* [2]

E qëllimi i gënjeshtrës mes bashkëshortëve është: Gënjeshtra në shfaqjen e afërsisë, dashurisë me qëllim të vazhdimësisë së afërsisë dhe stabilitetit të familjes, sikurse i thotë asaj: Ti je e shtrenjtë, ose askush nuk është më i dashur te unë se ti, ti je gruaja më e bukur ne sytë e mi e të ngjashme me këtë. E nuk është për qëllim me gënjeshtrën diçka që shpie në zhvleftësimin e të drejtave apo ikja nga obligimet, e të ngjashme.

*Begaviu (Allahu e mëshiroftë) në librin e tij "Sherhus Sune" 13/119, ka thënë:* "Ebu Sulejman El Hattabi ka thënë: Këto janë disa raste që njeriu detyrohet t'i shtojë fjalët (të gënjejë), dhe ta lë anash besnikërinë në kërkim të sigurisë apo për ta larguar dëmin. Rrena

---

[1] Transmeton Tirmidhiu me nr: 1939 dhe Ebu Davudi me nr: 4921 Hadithin e konsideron të saktë Shejh Albani në Sahihun e Tirmidhiut.

[2] Muslimi me nr: 2605.

është lejuar në disa raste kur ka mospajtime të lehta për shkak të shpresës për pajtim. Kështu që pajtimi mes dy personave: kryhet përmes kumtimit të lajmeve të mira nga njëri deri te tjetri dhe i tregon diçka pozitive edhe nëse nuk e ka dëgjuar prej tij. Krejt kjo me qëllim të pajtimit.

Ndërsa gënjeshtra në luftë: kryhet duke shfaqur fuqinë dhe ju flet shokëve të tij me diç që i inkurajon ata dhe i përshkruan kurthat e armikut. E nga i Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) është transmetuar se ka thënë: *"Lufta është mashtrim."*

Ndërsa me rrenën e burrit ndaj gruas së tij është për qëllim që t'i premtoj dhe t'i thotë asaj fjalë të mira dhe i shfaq asaj dashuri më tepër se sa e ndjen në veten e tij apo e lavdëron krijimtarinë e saj. Allahu e dinë më së miri.

Sufjan b. Ujejne ka thënë: Nëse një njeri i arsyetohet një tjetri dhe i ndryshon fjalët dhe i zbukuron ato me qëllim që ta pajton nuk është gënjeshtar nëse me këtë e praktikon hadithin: *"Nuk është gënjeshtar ai që pajton mes njerëzve"*, sepse përfundimi i mosmarrëveshjes mes tij dhe shokut të tij është më me rëndësi se pajtimi mes njerëzve.

Është transmetuar se në kohën e Umerit një njeri i tha gruas së tij: *"Kërkoj nga ti të më tregosh për Allahun, a më donë mua? Ajo i tha: Përderisa më je betuar në Allahun, nuk të dua. Burri doli gjersa erdhi dhe ia rrëfeu ngjarjen Umerit, e ai e thirri gruan dhe i tha asaj: Ti je që po i thua burrit tënd: Nuk të dua? Ajo i tha: O udhëheqës i besimtarëve; më është betuar në emër të Allahut, a të gënjej? Ai i tha: Po, gënjeje atë. Jo të gjitha shtëpitë(familjet) janë të ndërtuara mbi dashuri, por njerëzit sillen mirë ndaj njëri tjetrit për shkak të Islamit dhe pozitës familjare të tyre."*

*Neveviu (Allahu e mëshiroftë) në librin e tij "Sherh Sahih Muslim" thotë:* "Ndërsa gënjeshtra e tij ndaj gruas dhe gënjeshtra e saj ndaj tij: Është për qëllim në shfaqjen e dashurisë dhe premtimit me diçka që nuk obligohet me të, e të ngjashme. Ndërsa mashtrimi i ndërsjellë për privimin e saj nga të drejtat apo privimin e tij nga të drejtat e tij apo marrjen e diçkaje që nuk është e tij apo e saj, kjo

është e ndaluar me konsensusin e tërë myslimanëve. Allahu e dinë më së miri.”

*Hafidh Ibn Haxheri (Allahu e mëshiroftë) në librin e tij “Fethul Bari” ka thënë:* “Dijetarët janë pajtuar se qëllimi prej gënjeshtrës ndaj gruas apo burrit në të vërtetë vjen në shprehje nëse nuk eliminohet ndonjë obligim i tij ndaj saj apo ndonjë obligim i saj ndaj tij apo marrjen e diçkaje që nuk është e tij apo e saj.”

*Shejh Ibn Uthejmini (Allahu e mëshiroftë) në librin e tij “Sherh Rijadus Salihin – 1/1790” ka thënë:* “Gjithashtu prej interesit të ligjshëm është: biseda e burrit me gruan e tij dhe biseda e gruas me burrin e saj në atë që e dikton afërsinë dhe dashurinë sikurse t’i thotë asaj: Ti te unë je e shtrenjtë, ti je më e dashur te unë se gratë e tjera e të ngjashme, edhe nëse është gënjeshtar në këtë por, me qëllim të shfaqjes së dashurisë dhe interesi i ligjshëm e dikton këtë.”

*E Allahu e dinë më së miri.*